# Përmbajtja





# Shënime të publikuesit

Të gjitha lavdërimet i takojnë All-llahut, Zotit të krijesave; dëshmoj se nuk ka Zot tjetër përveç All-llahut që meriton adhurimin, Një dhe i Pashoq. Dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari Tij. Bekimet dhe paqja qofshin mbi të, imamin e të devotshmëve, i cili u dërgua me fenë e vërtetë e cila duhet të manifestohet në çdo sferë të jetës pa marrë parasysh se sa mosbesimtarët, mushrikët, murtedët dhe munafikët e urrejnë atë. Sa për atë që vijon...

Shum libra janë përpiluar mbi temën e dhikrit të mëngjesit dhe mbrëmjes dhe është një nga (temat) më të gjëra përshkak të transmetimeve të shumta lidhur me të. Imam Neveviu në librin e tij *'Kitab el-Edhkar'* thotë, "***Dije se ky kapitull (i dhikrit të mëngjesit dhe mbrëmjes) është më i gjëri dhe nuk ka kapitull më të gjatë se ky në këtë libër.***" Sidoqoftë, në realitet shumë transmetime të pavërteta janë në qarkullim (në mesin e njerëzve). Kështu që, është mese e përshtatshme që të përmbledhim disa transmetime të vërteta koncize në mënyrë që robi i All-llahut ta adhuroj dhe ta përmend Atë ﷻ në mënyrë të drejtë dhe i udhëzuar ashtu sikur se duhet. Dhe gjithashtu do të përmendim se, çfarë kanë thënë dijetarët kërkues (të hadithit) në lidhje me disa transmetime shumë të përhapura (por të dobëta) në lidhje me temën mbi dhikrin e mëngjesit dhe të mbrëmjes.

Unë jam mbështetur më së shumti në dy libra për këtë përpjekje, atë të Imam Neveviut *'Kitab el-Edhkar'* dhe librin *'Edhkar es-Subah uel-Mesa ue Bejan es-Sahih min ed-Da'if'* nga Abdul-Aziz el Hudejri, një specialist bashkëkohor në shkencën e hadithit dhe nxënës i Shejh Sulejman El-Ulvanit (All-llahu e liroftë). Kam ndjekur formatin e librave të lartëpërmendura, i kam shkurtuar përshkak se kanë qenë shum të dobishme, ngaqë hadithet janë klasifikuar nga ana e Muhadithit *Ebu Abdullah Sulejman El-Ulvanit* (All-llahu e liroftë). Në këtë mënyrë, pjesa autentike e hadithit (dhikri) është vendosur direkt pas transmetimit dhe është në gjuhën Arabe (dhe e përkthyer në Shqip) në mënyrë që të mësohet përmendësh.

E lusim All-llahun që të na dhuroj dituri të dobishme dhe të na ndihmoj që të veprojmë dhe të zbatojmë atë dituri që Ai na e dhuron. E lusim All-llahun që të na i pranojë veprat tona dhe të na ndihmojë që t'i veprojmë vetëm për hir të Tij. Bekimet dhe paqja (e All-llahut) qofshin mbi të Dërguarin tonë Muhamedin (ﷺ), mbi familjen, shokët dhe të gjithë ata që pasojnë rrugën e tij me sinqeritet.



# Përsosmëria e Dhikrit

All-llahu ﷻ thotë (kuptimi): **"Ata që besojnë dhe zemrat e të cilëve, kur përmendet All-llahu, qetësohen. Vërtet, zemrat qetësohen me përmendjen e All-llahut!"** [1]

Gjithashtu Ai ﷻ thotë (kuptimi): **"..(për) përkujtuesit e All-llahut vazhdimisht dhe përkujtueset, pra, për të gjithë këta All-llahu ka përgatitur falje dhe shpërblim të madh."** [2]

Gjithashtu Ai ﷻ thotë (kuptimi): **"Pra ju më kujtoni Mua (me adhurime), Unë ju kujtoj juve (me shpërblime). Më falënderoni e mos Më mohoni."** [3]

Në të dy Sahihet nga Ebu Musa, All-llahu qoftë i kënaqur me të, transmetohet se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***"Shembulli i atij që e përkujton Zotin e tij dhe i atij që nuk e përkujton Zotin e tij, është si shembulli i të gjallit me të vdekurin."***

Gjithashtu transmetohet në të dy Sahihet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***"All-llahu thotë, 'Unë jam ashtu siç më mendon robi Im dhe jam me të nëse ai më kujton. Nëse ai më kujton Mua në vetvete, Unë do ta kujtoj atë në Veten Time. Nëse ai më kujton mes një grupi (njerëzish), Unë do ta kujtoj atë mes një grupi më të mirë se ata. Nëse ai më afrohet një pëllëmbë, Unë do t'i afrohem atij një krah; nëse ai më afrohet një krah, Unë do t'i***

[1] Sureja er Rad, Ajeti 28.
[2] Sureja Ahzab, Ajeti 35.
[3] Sureja el Bekareh, Ajeti 152.

***afrohem atij dy pashë dhe, nëse ai vjen drejt Meje duke ecur, Unë do të shkoj drejt tij duke vrapuar!"***

Abdullah ibn Mes'udi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, ka thënë: ***"Musa, paqja e All-llahut qoftë mbi të, ka thënë, 'O Zot, cilat janë veprat më të dashura për Ty që unë duhet t'i bëjë?' Ai ﷻ i ka thënë, 'Të më përmendësh dhe të mos më harrosh."*** [4]

Hasan el Basriu, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"Robërit më të dashur të All-llahut janë ata që e përmendin Atë më së shumti dhe zemrat e të cilëve kanë takva (devotshmëri)."*** [5]

Ibn Kajim el Xheuzi, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"All-llahu ﷻ ka thënë në lidhje me munafikët (kuptimi):*** **'Dhe ata nuk e përkujtojnë All-llahun përpos se pak.'** ***Disa nga Sahabët, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, u pyetën në lidhje me Havarixhët se, 'A janë ata munafikë?' Kështu që ata thanë, 'Jo, ngaqë munafikët nuk e përmendin All-llahun përpos se pak."*** [6]

Ka'bi, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"Kushdo që përkujton All-llahun ﷻ, është i shkëputur nga nifaku."***



[4] *Xhami el Ulum uel-Hikam* nga Ibn Rexhebi.

[5] Njësoj si më lartë.

[6] *El Uabil es-Sajjib.*

# Dobitë e Dhikrit

Ibn Kajim el Xheuziu, All-llahu e mëshiroftë, përmend mbi njëqind dobi nga dhikri [7], disa nga të cilat janë:

- Arrihet kënaqësia e Er-Rahmanit.

- Largon brengat dhe mërzinë e zemrës.

- I sjell gëzim dhe lumturi zemrës.

- Forcon trupin dhe zemrën.

- E pajis personin me dashurinë e All-llahut, e cila është edhe vetë thelbi i fesë – ngaqë All-llahu ka bërë rrugë për çdo gjë dhe rruga për të arritur dashurinë (e Tij) është vazhdimësia në dhikër.

- E pajis personin me *murakebeh* (syçelësi) e cila hap dyert e ihsanit – pas hyrjes në (dyert) e ihsanit - atëherë robi e adhuron All-llahun sikur se e sheh.

- E përgatit robin që t'i kthehet All-llahut në çdo situatë.

- E pajis personin me afërsi ndaj All-llahut. Afërsia (e robit) me All-llahun është proporcionale me përmendjen e Tij, dhe -

[7] *El Uabil es-Sajjib.*

- largësia me All-llahun është proporcionale me pakujdesinë e tij.

- I dhuron robit mundësinë që All-llahu ta përmendë atë, ngaqë All-llahu thotë (kuptimi):***'Pra ju më kujtoni Mua, Unë ju kujtoj juve.'***

- E pajis zemrën me jetë. Ibn Tejmije, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë, ***'Dhikri është për zemrën ashtu sikurse është uji për peshkun. (Pra) Çfarë ndodhë me peshkun që del nga uji?'***

- Pastron zemrën nga nxirja (që ndodhë nga mëkatet).

- Fshinë mëkatet dhe i zmbraps ato.

- Largon ftohtësinë mes robit dhe Zotëriut të tij.



# Koha e *es-Sabah* (mëngjesit) dhe e v*el-Mesa* (e mbrëmjes)

All-llahu ﷻ thotë (kuptimi): "**Përmende Zotin tënd më vete, i përulur dhe me frikë - jo me zë të lartë, në mëngjes dhe mbrëmje, dhe mos u bëj nga ata që nuk i kushtojnë vëmendje!"** [8]

Imam Neveviu, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"Gjuhëtarët thonë se mbrëmjet (el asal) janë shumës i (fjalës) asil, dhe (thonë se) është fjala për kohën mes ikindisë dhe akshamit."*** [9]

All-llahu ﷻ thotë (kuptimi): **"dhe lavdëroje me falënderim Zotin tënd para lindjes së diellit dhe para perëndimit të tij!"** [10]

Gjithashtu Ai ﷻ thotë (kuptimi): **"...dhe lartësoje Zotin tënd me falënderim, në *ashii* dhe në *ibkar*!"** [11]

Imam Neveviu, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"Gjuhëtarët thonë se 'el ashii' është koha mes asaj kur dielli fillon të bie nga meridiani i tij deri në kohën kur perëndon."*** [12]

---

[8] Sureja el A'raf, Ajeti 205.
[9] Kitab el Edhkar
[10] Sureja Ta Ha, Ajeti 130.
[11] Sureja Gafir, Ajeti 55.
[12] Kitab el Edhkar

Ibn Kajim el Xheuziu, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"'Ibkari' është fillimi i ditës kurse 'ashii' është fundi i saj. Ai ﷻ thotë (kuptimi):*** **'lartësoje Zotin tënd me falënderim, në mbrëmje dhe mëngjes!'** ***Ky është interpretimi që është përmendur në hadithe se kjo e ajo (d.m.th. dhikre të veçanta) përmenden në mëngjes dhe mbrëmje. Çfarë kuptohet është se bëhët fjalë (se dhikret duhet të bëhen) para lindjes së diellit dhe para perendimit tij. Kështu që, koha për këto dhikre është pas sabahut dhe pas ikindisë."*** [13]



[13] El Uabil es Sajib. Ky mendim gjithashtu mbështetet edhe nga Shejh Sulejman El-Ulvani

# Mirësia e qëndrimit dhe përmendjes së All-llahut pas namazit të Sabahut deri në lindjen e diellit

Në Sahihun e Muslimit nga hadithi i Xhabir es Samurës, All-llahu qoftë i kënaqur me të, thuhet se i Dërguari i All-llahut ﷺ qëndronte në vendin e tij të faljes derisa dielli nuk lindte plotësisht.

Ebu Isa Tirmidhiu, All-llahu e mëshiroftë, ka transmetuar nga Enes ibn Maliku, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***"Kushdo që fal Sabahun me xhemat, pastaj ulet dhe e përmend All-llahun deri sa të lind dielli dhe pastaj fal dy rekat, do të ketë shpërblimin sikur të ketë kryer Haxh dhe Umre." Ai (Enesi) gjithashtu tha, "I Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë, '(Haxh dhe Umre) Të plotë, të plotë, të plotë.'"***

(Ky hadith është klasifikuar si hasen (i mirë) nga El-Albani por në fakt është da'if (i dobët). Dobësia e hadithit është përmendur tërthorazi nga vetë Tirmidhiu ku pasi që përmend hadithin thotë se është "hasen garib." Shejh El-Ulvani gjithashtu e ka deklaruar hadithin si të dobët, arsyeja për këtë është se vjen nga rruga e Ebu Dhilalit, kurse Jahja ibn Meini [14] në lidhje me të ka thënë se ai "*nuk është asgjë.*" Gjithashtu Ebu Davudi, Nesaiu dhe të tjerë e kanë deklaruar atë si transmetues të dobët. Për sa i përket

[14] Imam i kritikës ndaj transmetuesve të hadithit

zinxhirëve të tjera të këtij hadithi, Shejh El-Ulvani i ka deklaruar të gjithë si të pavërtetë dhe ka thënë se, ***"Nuk di të ketë asnjë hadith të vërtetë mbi këtë temë, dhe se kjo gjë gjithashtu nuk është praktikuar nga Sahabet, as edhe nga ata që kanë pasuar ata, gjithashtu (nuk është praktikuar) as edhe nga katër imamët e mëdhenj."***

Uelid ibn Muslimi ka thënë: ***"E pashë El-Evzaiun duke qëndruar në vendin e tij të namazit duke përmendur All-llahun derisa lindi dielli, dhe na thoshte se kjo është rruga e Selefëve."*** [15]

Ibn Kajim el Xheuziu, All-llahu e mëshiroftë, ka thënë: ***"Mora pjesë në namazin e sabahut bashkë me Shejhul Islam ibn Tejmijen dhe ai pas namazit u ul dhe e përmendi All-llahun pothuajse deri në mesditë. Pastaj u kthye kah unë dhe më tha, 'Ky është ushqimi im i mëngjesit, nëse nuk e ha fuqia ime dobësohet.'"*** [16]



[15] Sijar A'lam en-Nubela nga edh-Dhehebiu
[16] El Uabil es Sajjib

# Dhikri i mëngjesit dhe mbrëmjes

1 - Transmetohet nga Uthman ibn Afani, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Nuk ka dikush që në mëngjes thotë: *‘Me emrin e All-llahut pranë emrit të Tij që nuk të bën dëm asgjë në tokë e as në qiell, Ai që dëgjon dhe di çdo send,’* tri herë dhe pastaj t'i bëhet dëm diçka.”**

بِسْمِ اللهِ الَّذِيْ لاَ يَضُرُّ مَعَ اسْمِهِ شَيْءٌ فِيْ الْأَرْضِ وَلاَ فِيْ السَّمَاءِ وَهُوَ السَّمِيْعُ الْعَلِيْمُ

***Bismil-lahil-ledhi la jedur-ru mea ismihi shej’un fil erdi ue la fis-semai ue huve semiul Alim.***

Hadithi transmetohet nga Ebu Davudi, Ibnu Maxheja dhe Tirmidhiu. (Dhe) Ebu Isa Tirmidhiu ka thënë se, *‘Ky hadith është hasen sahih garib.’* Gjithashtu hadithi është deklaruar si i vërtetë nga Dhehebiu, Ibn Haxheri dhe El-Ulvani. Ndërsa sa i përket shtesës, *“dhe atë ditë nuk do të goditet nga ndonjë fatkeqësi e papritur,”* në transmetimin e Ebu Davudit vjen nga rruga e Jezid ibn Ferasit, dhe ai është deklaruar si (transmetues) i panjohur nga Nesaiu, Ebu Hatimi dhe Ibn Haxheri. Si rrjedhim, El-Ulvani e ka deklaruar këtë shtesë si *munker* (të refuzuar).



2 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se ka thënë: **“Një burrë erdhi tek i Dërguari i All-llahut ﷺ dhe i tha, ‘O i Dërguar i All-llahut, gjatë natës më thumboi një akrep.’ Për këtë arsye ai i tha, ‘Sikur t'i thoshe këto fjalë në mbrëmje:** ***‘Kërkoj mbrojtje me fjalët e përkryera të All-llahut nga sherri (e keqja) që ka krijuar,’*** **atëherë nuk do të të bënte asnjë dëm.”**

أَعُوْذُ بِكَلِمَاتِ اللهِ التَّامَّاتِ مِنْ شَرِّ مَا خَلَقَ

***E'udhu bi kelimatil-lahit tammati min sherri ma halek.***

Ky hadith transmetohet nga Muslimi në Sahihun e tij dhe në një transmetim tjetër tek Ahmedi qëndron kështu, “*Thuaje tri herë dhe nuk do të dëmtohesh nga nxehtësia e asaj nate.”,* Shejh El-Ulvani thotë se zinxhiri i këtij hadithi është sahih.



3 - Transmetohet nga Ebu Selami, robi i të Dërguarit të All-llahut ﷺ se ai ﷺ ka thënë: **“Nuk ka ndonjë rob (i All-llahut) [ose] Musliman që thotë në mëngjes dhe mbrëmje tre herë: *‘Jam i kënaqur që Zoti im është All-llahu, feja ime është Islami dhe se Muhamedi ﷺ është Pejgamberi im,’* Përveç se do të marrë premtim nga All-llahu se edhe atë Ai do ta bëjë që të jetë i kënaqur në Ditën e Ringjalljes.”**

رَضِيْتُ بِاللهِ رَبًّا، وَبِالْإِسْلاَمِ دِيْنًا وَّبِمُحَمَّدٍ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ نَبِيًّا

***Radijtu bil-lahi Rabben, ue bil Islami dinen, ue bi Muhammedin nebijjen.***

Hadithi është transmetuar nga Ahmedi dhe Nesaiu. Një transmetim tjetër i ngjashëm është transmetuar nga Tirmidhiu dhe ai e ka klasifikuar si ‘*hasen sahih'*. Gjithashtu është deklaruar sahih nga El Mizzi, hasen nga Ibn Haxheri dhe si i mirë nga Neveviu ku (pasi që përmend hadithin) përkatësisht thotë, ***“Saktësia e hadithit në këtë mënyrë është e sigurt, elhamdulilah.”***



4 - Transmetohet nga Ebu Derdaja, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se ka thënë: **“Kushdo që thotë shtatë herë në mëngjes dhe në mbrëmje:** ***‘Më mjafton mua All-llahu, ska të adhuruar tjetër përveç Tij. Tek Ai jam mbështetur dhe Ai është Zoti i Arshit të Madh,’*** **do t'i mjafton për çdo gjë që e brengos atë.”**

حَسْبِيَ اللَّهُ لاَ إِلَهَ إِلاَّ هُوَ عَلَيْهِ تَوَكَّلْتُ وَهُوَ رَبُّ الْعَرْشِ الْعَظِيمِ

***HasbijAll-llahu la ilahe il-la huve alejhi tevekkeltu ue Huve Rabbul arshil adhim.***

Hadithi është transmetuar nga Ebu Davudi dhe Ibn Suniju. Shejh El-Ulvani ka thënë se është i dobët kur i përshkruhet të Dërguarit të All-llahut ﷺ por është sahih në formën meukuf [17] nga Ebu Derdaja, All-llahu qoftë i kënaqur me të, dhe ka gjykimin sikur merfu [18] sepse nuk mund që të ishte thënë nga mendimi i tij personal. Për sa i përket shtesës ‘edhe nëse e thotë duke qenë i sinqertë apo duke gënjyer (duke e thënë dhikrin)’ konsiderohet shadh [19] nga shum dijetarë, kurse Ibn Kethiri ka thënë në lidhje me të se, ‘Është e refuzuar.’



[17] *Meukuf* është transmetimi ku fjalët apo veprimet i atribohen Sahabiut.
[18] *Merfu* është transmetimi ku fjalët, veprimet dhe cilësitë i atribohen të Dërguarit të All-llahut ﷺ.
[19] Fjala *shadh* në gjuhën Arabe do të thotë ‘*i parregullt, jonormal,’* ndërsa në shkencën e hadithit nënkupton atë transmetim ku ndonjëri transmetues (i besueshëm) kundërshton transmetimin e dikujt i cili është më i sigurt.

5 - Transmetohet nga Enes ibn Maliku, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ i ka thënë Fatimës, All-llahu qoftë i kënaqur me të: **"Çfarë po të ndalon që ta dëgjosh këshillën që po ta jap? Thuaj në mëngjes dhe në mbrëmje:** ***'O i Gjallë e i Përjetshëm! O Mbajtësi i gjithçkaje! Me mëshirën Tënde të kërkoj ndihmë! Rregulloji të gjitha punët e mia dhe mos më lër të mbështetem në veten time as sa një hapje e mbyllje e syrit!'"***

يا حَـيُّ يا قَيّـومُ بِـرَحْمَـتِكِ أَسْتَـغـيث ، أَصْلِـحْ لي شَـأْنـي كُلَّـه ، وَلا تَكِلـني إِلى نَفْـسي طَـرْفَةَ عَـين

***Ja Hajju ja Kajjumu bi rahmetike estegithu, eslih li she'ni kul-lehu, ue la tekilni il-la nefsi tarfete ajnin.***

Hadithi transmetohet nga Nesaiu, Hakimi, Bejhakiu dhe Ibn Suniju. Është deklaruar si hadith sahih nga El Mundhiri dhe Dhehebiu, ndërsa si hasen nga Ibn Haxheri dhe El-Ulvani.



6 - Transmetohet nga Abdullah ibn Hubejbi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***"Recito: Kul HuvAll-llahu Ehad (Suren Ihlas) dhe muavidhatejn (Suren Felek dhe Nas) tri herë në mbrëmje.'*** **Do të të mjaftojnë në çdo aspekt."**

Transmetohet nga Nesaiu, Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. Forma e jashtme e hadithit duket e mirë dhe kështu ka thënë edhe Ebu Isa Tirmidhiu, 'Ky hadith është hasen sahih garib.' Sidoqoftë El-Ulvani, bashkë me disa dijetarë tjerë sikur se është Ed Darekutni, e kanë dobësuar përshkak një të mete të fshehtë në zinxhirin e hadithit. Çfarë është e sigurtë në lidhje me recitimin e këtyre ajeteve nga tri herë është se ato duhet të recitohen para gjumit, ashtu sikur se është transmetuar nga hadithi i Aishës (All-llahu qoftë i kënaqur me të) në Sahihun e Buhariut.



7 - Transmetohet nga Abdullah ibn Mes'udi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***“Kushdo që lexon dy ajetet e fundit të Sures El-Bekareh, do t'i mjaftojnë atij.”***

Transmetohet nga Buhariu dhe Muslimi. Shejh El-Ulvani ka përmendur se shumica mendojnë se këto dy ajete duhet të lexohen vetëm para gjumit, në realitet kjo nuk ka bazë. Dhe shumica që kanë shkruajtur mbi dhikret e kanë përmbledhur (këtë hadith) nën dhikret që duhet lexuar para gjumit, ndërsa çfarë është e saktë është se, janë dhikre që duhet lexuar gjatë mbrëmjes në përgjithësi.



8 - Transmetohet nga Sheded ibn Ausi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Lutja më e mirë për të kërkuar falje është:** ***‘All-llah! Ti je Zoti im! Askush nuk meriton të adhurohet,përveç Teje! Ti më krijove dhe unë jam robi Yt! Unë do t’i qëndroj besnik besës dhe premtimit që të kam dhënë, sa të mundem! Kërkoj që të më mbrosh nga e keqja që vjen si pasojë e asaj që kam bërë! Të jam mirënjohës për të gjitha mirësitë që më ke bërë dhe i pranoj gjynahet e mia, prandaj më fal, sepse, në të vërtetë, gjynahet nuk i fal askush tjetër, përveç Teje!’*** **Kushdo që e thotë këtë në mbrëmje dhe pastaj vdes gjatë natës, do të hyjë në Xhenet. Dhe kushdo që e thotë në mëngjes dhe vdes gjatë ditës do të hyjë në Xhenet.”** [20]

اللّهـمَّ أَنْتَ رَبِّـي لا إلهَ إلاّ أَنْتَ ، خَلَقْتَنـي وَأَنا عَبْدُك ، وَأَنا عَلـى عَهْـدِكَ وَوَعْـدِكَ ما اسْتَـطَعْـت ، أَعـوذُبِكَ مِنْ شَـرِّ ما صَنَـعْت ، أَبـوءُ لَـكَ بِنِعْـمَتِـكَ عَلَـيَّ وَأَبـوءُ بِذَنْـبي فَاغْفـِرْ لي فَإِنَّـهُ لا يَغْـفِرُ الذُّنـوبَ إِلاّ أَنْتَ

***All-llahume ente Rabbi, la ilahe ila Ente, halakteni ue ene abduke, ue ene ala ahdike ue ue'dike mesteta'ëtu, eudhu bike min sherri ma sana'etu, ebu'u leke bi ni'metike alejje, ue ebu'u bi dhenbi, fegfir li fe innehu la jegfirudh-dhunube il-la Ente.***



[20] Buhariu

9 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se Ebu Bekri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, njëherë i tha të Dërguarit të All-llahut ﷺ: **“Më mëso disa fjalë që t’i them në mëngjes dhe mbrëmje. Kështu që ai ju përgjigj, *‘Thuaj: O All-llah! Njohës i së fshehtës dhe së dukshmes, Krijues i qiejve dhe i tokës, Zot dhe Sundues i çdo gjëje! Dëshmoj se askush nuk meriton të adhurohet përveç Teje! Më mbroj nga e keqja e vetvetes, nga e keqja e shejtanit dhe thirrja e përpjekja e tij për të bërë shirk (ose: nga kurthi i tij).’* Thuaje në mëngjes, në mbrëmje dhe para gjumit.”**

اللّهُـمَّ عالِـمَ الغَـيْبِ وَالشّـهادَةِ فاطِـرَ السّماواتِ وَالأرْضِ رَبَّ كـلِّ شَـيءٍ وَمَليـكَه ، أَشْهَـدُ أَنْ لا إِلـهَ إِلاّ أَنْت ، أَعـوذُ بِكَ مِن شَـرِّ نَفْسـي وَمِن شَـرِّ الشَّيْـطانِ وَشِـرْكِه

***All-llahumme alimel gajbi uesh-shehadeti Fatires-semavati uel erdi, Rabbe kul-li shej'in ue melikehu, esh-hedu en la ilahe il-la Ente, eudhu bike min sherri nefsi, ue min sherri-shejtani ue shirkihi.***

Transmetohet nga Ebu Davudi, nga Buhariu në ‘Edebu uel Mufred’ dhe Tirmidhiu. Ebu Isa Tirmidhiu ka thënë, ‘Ky hadith është hasen sahih.’ Gjithashtu edhe El-Ulvani thotë, ‘Zinxhiret e këtij hadithi janë të mirë.’ Ndërsa sa i përket shtesës ‘si dhe që të mos i bëj vetes keq e as ndonjë muslimani.’ Abdul-Aziz el-Hudejri

ka thënë se është e dobët, Ibn Haxheri ka thënë se është hadith garib ku të gjithë transmetuesit janë të besueshëm përveç Muhamed ibn Ismail ibn Ajashit, i cili është deklaruar si i dobët nga Ebu Davudi ndërsa Ebu Hatim er-Raziu thotë se ai nuk ka dëgjuar asgjë nga babai i tij.



10 - Transmetohet nga Abdullah ibn Mes'udi, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ thoshte: ***"E arritëm mbrëmjen/mëngjesin, e gjithë pasuria i takon All-llahut. Falënderimi është për All-llahun. Ska të adhuruar me të drejtë përveç All-llahut, Një dhe të Pashoq. Vetëm Atij i përket sundimi dhe lavdia, dhe Ai është i Fuqishëm për çdo gjë! O Zot, prej Teje kërkoj të mirën e kësaj nate (dite) dhe netëve (ditëve) të tjera dhe prej Teje kërkoj mbrojtjen nga e liga e kësaj nate/dite dhe netëve/ditëve të tjera. O Zot, kërkoj mbrojtjen Tënde nga përtacia dhe pleqëria. O Zot, më mbroj nga dënimi i Xhehenemit dhe nga dënimi i varrit.'*** **Gjithashtu e thoshte edhe në mëngjes.."**

أَمْسَيْـنا وَأَمْسـى (أَصْـبَحْنا وَأَصْـبَحَ) المـلكُ لله وَالحَمدُ لله ، لا إلهَ إلاّ اللهُ وَحدَهُ لا شَريكَ لهُ، لهُ المُـلكُ ولهُ الحَمْـد، وهُوَ على كلّ شَيءٍ قدير ، رَبِّ أسْـأَلُـكَ خَـيرَ ما في هـذهِ اللَّـيْلَةِ وَخَـيرَ ما بَعْـدَهـا (هَذَا الْيَومِ وَخَيْرَ مَابَعْدَهُ)، وَأَعـوذُ بِكَ مِنْ شَـرِّ هـذهِ اللَّـيْلةِ وَشَرِّ ما بَعْـدَهـا (هَذَا الْيَومِ وَشَرِّ مَا بَعْدَهُ)، رَبِّ أَعـوذُبِكَ مِنَ الْكَسَـلِ وَسـوءِ الْكِـبَر ، رَبِّ أَعـوذُبِكَ مِنْ عَـذابٍ في النّـارِ وَعَـذابٍ في القَـبْر

***Emsejna ue emsel (Asbahna ue asbaha) mulku lil-lah, uel hamdulil-lah, la ilahe il-lAll-llahu vahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu ue Huve ala kul-li shejin kadir. Rabbi es'eluke hajra ma fi hadhihil lejle ue hajra ma ba'deha (hadhel jeumi ue hajra ma ba'dehu) ue eudhu bike min sherri ma fi hadhihil lejle ue sherri ma ba'deha (hadhel jeumi ue sherri ma ba'deha). Rabbi eudhu bike minel keseli ue suil kibër. Rabbi eudhu bike min adhabin fin nari ue adhabin fil kabr.***

Hadithin e transmetojnë Muslimi, Tirmidhiu dhe të tjerë, me fjalë të ngjashme.



11 - Transmetohet nga Abdur-Rahman ibn Abza, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ në mëngjes thoshte: ***"E arritëm mëngjesin në natyrshmërinë islame, në thënien e sinqeritetit (La ilahe il-lall-llah), në fenë e nebij-it tonë Muhamedit ﷺ si dhe në besimin monoteist të pastër të babait tonë Ibrahimit, i cili ka qenë larg besimeve të kota, i nënshtruar ndaj All-llahut dhe nuk ka qenë prej idhujtarëve."***

أَصْـبَحْنا علـى فِطْـرَةِ الإسْلام ، وَعَلـى كَلِـمَةِ الإِخْـلاص ، وَعلـى دينِ نَبِـيِّنا مُحَـمَّدٍ وَعَـى مِلَّـةِ أبينـا إِبْـراهيـمَ حَنيـفاً مُسْلِـماً وَمـا كـانَ مِنَ المُشْـرِكيـن

***Asbahna ala fitratil Islam, ue ala kelimetil Ihlas, ue ala dini nebijjina Muhamedin, ue ala mil-leti ebina Ibrahime hanifen muslimen, ue ma kane minel mushrikin.***

Hadithi transmetohet nga Ahmedi dhe të tjerë, Neveviu dhe El-Ulvani kanë thënë se është sahih.



12 - Transmeton Abdullah ibn Umeri, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ asnjëherë nuk ka dështuar që t'i thotë këto fjalë në mëngjes dhe mbrëmje: ***"O All-llah! Të kërkoj të më falësh dhe të më ruash nga çdo e keqe në këtë botë dhe në botën tjetër. O All-llah! Të lutem të më falësh dhe të më ruash nga të këqijat e të metat në fenë time, në jetën time të këtushme, në familjen time dhe në pasurinë time. O All-llah! M'i mbulo të metat dhe më qetëso nga gjërat frikësuese. O All-llah! Më ruaj nga para dhe nga prapa, nga e djathta dhe nga e majta, si dhe nga lart. Mbrohem me madhërinë Tënde, që të mos më përpijë toka nga poshtë."*** [21]

للّهُـمَّ إِنِّـي أسْـأَلُكَ العَـفْوَ وَالعـافِـيةَ في الدُّنْـيا وَالآخِـرَة ، اللّهُـمَّ إِنِّـي أسْـأَلُـكَ العَـفْوَ وَالعـافِـيةَ في ديني وَدُنْـيايَ وَأهْـلي وَمالـي ، اللّهُـمَّ اسْتُـرْ عـوْراتي وَآمِـنْ رَوْعاتـي ، اللّهُـمَّ احْفَظْـني مِن بَـينِ يَدَيَّ وَمِن خَلْفـي وَعَن يَمـيني وَعَن شِمـالي ، وَمِن فَوْقـي ، وَأَعـوذُ بِعَظَـمَتِكَ أَن أُغْـتالَ مِن تَحْتـي

***All-llahumme inni es'elukel afue uel afijete fid-dunja uel ahirah, All-llahumme inni es'elukel afue uel afijete fi dini ue dunjaje ue ehli ue mali, All-llahummestur aurati, ue amin reu'ati. All-llahume ihfedhni min bejni jedejje, ue min halfi, ue an jemini ue an shimali, ue min feuki, ue e'udhu bi adhametike en ugtale min tahti.***



[21] Është transmetuar nga Nesaiu, Ibni Maxheja dhe Ebu Davudi. Ibn Haxheri e ka klasifikuar si hasen, ndërsa Ibn Hibani, Dhehebiu dhe Neveviu e kanë klasifikuar si hadith sahih.

13 - Transmetohet nga Ebu Malik el-Eshariu, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **"Çdoherë kur dikush zgjohet në mëngjes le të thotë: *'E arritëm mëngjesin dhe ndërkohë sundimi mbi gjithçka i përket vetëm All-llahut! O All-llah! Unë të lutem të më japësh të mirën që krijohet a që zbret në këtë ditë, të më mundësosh realizimin e qëllimit dhe triumfin mbi armikun, të më japësh dritë (dije të dobishme dhe punë të mira), të më begatosh (me rrizk hallall) dhe të më udhëzosh! Kërkoj të më mbrosh nga e keqja që ndodh në këtë ditë dhe e keqja që do të ndodhë në ditët pas saj."* Dhe të njëjtën përsëriteni edhe në mbrëmje."**

Hadithi transmetohet nga Ebu Davudi dhe Taberaniu. Ibn Haxheri thotë se është transmetim garib nga Muhamed ibn Ismail ibn Ajashi. Gjithashtu edhe Shejh El-Ulvani ka thënë se është transmetim i dobët.



14 - Transmeton Ummu Selemeja, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ në mëngjes thoshte: ***"O All-llah! Unë të kërkoj dije të dobishme, rrizk (furnizim) të mirë e të këndshëm dhe punë të pranuar."***

Hadithi transmetohet nga Ibnu Maxheja, Ahmedi dhe Nesaiu. Në Ez-Zeuaid thuhet se të gjithë transmetuesit janë të besueshëm përveç meulas (ndihmueses) së Ummu Selemës, e cila është e panjohur. Është deklaruar si hadith i dobët nga Ibn Mehdi dhe Hatib el Bagdadiu.



15 - Transmetohet nga Enes ibn Maliku, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Kushdo që thotë në mëngjes dhe mbrëmje: *‘O All-llah! Unë e arrita mëngjesin duke të pasur Ty si dëshmitar, mbajtësit e arshit Tënd, melekët e Tu dhe të gjitha krijesat e Tua për faktin se unë pohoj që Ti je All-llahu, se s’ka të adhuruar me të drejtë përveç Teje, se Ti je i Vetëm, i Pashoq, dhe se Muhamedi është robi dhe i Dërguari Yt,’* All-llahu do ta shpëtoj nga Zjarri një çerek të tij, nëse e thotë dy herë do ta shpëtoj gjysmën e tij, ndërsa nëse e thotë katër herë All-llahu do ta shpëton nga zjarri plotësisht.”**

Transmetohet nga Ebu Davudi dhe Taberaniu. Vjen tek ne nga rruga e Abdur-Rahman ibn Abdul-Mexhidit për të cilin Dhehebiu ka thënë se ‘Është i panjohur.’ Gjithashtu edhe Ibn Haxheri ka thënë se ai është, ‘i panjohur.’ Hadithi është dobësuar nga Tirmidhiu, Ibn Adi, Ibn Mandahu dhe të tjerë.



16 - Transmetohet nga Abdullah ibn Ganami, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Kush do që thotë në mëngjes:** ***‘O All-llah! Çdo mirësi me të cilën unë jam zgjuar ose me të cilën është zgjuar ndonjë krijesë e Jotja, është vetëm prej Teje! I Pashoq je Ti! Ty të takon e gjithë lavdia dhe Ty të takon mirënjohja.’*** **Ka kryer obligimin e tij për të falënderuar All-llahun atë ditë, dhe kushdo që e thotë gjatë natës e ka kryer obligimin e tij për atë natë.”**

Transmetohet nga Ebu Davudi, Nesaiu dhe Ibn Hibani. Hadithi është dobësuar nga Ebu Hatimi, Jahja ibn Me'ini dhe Ebu Zur'ah.



17 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Kush do që thotë: *‘Ska të adhuruar me të drejtë përveç All-llahut, Një dhe të Pashoq. Vetëm Atij i përket sundimi dhe lavdia, dhe Ai është i Fuqishëm për çdo gjë,’* njëqind herë brenda ditës, do t'i jepet shpërblimi sikur të ketë liruar dhjetë robër, do t’i shkruhen njëqind të mira, do t'i fshihen njëqind të këqija, atë ditë do të jetë i mbrojtur nga shejtani deri në mbrëmje dhe askush nuk ka bërë punë më të mirë se ky person, me përjashtim të atij që e ka thënë më tepër.”** [22]

لا إلهَ إلاّ اللهُ وحْـدَهُ لا شَريكَ لهُ، لهُ المُلكُ ولهُ الحَمْد، وهُوَ على كُلّ شَيءٍ قَـدير

***La ilahe il-lAll-llahu vahdehu la sherike leh, lehul mulku ue lehul hamdu, ue Huve ala kuli shej'in Kadir.***



[22] Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

18 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Kush do që thotë: *‘I lartësuar qoftë All-llahu, Atij që i takon lavd-falënderimi,’* njëqind herë në ditë, do t'i pastrohen mëkatet edhe po të ishin sa shkuma e detit.”** [23]

سُبْحـانَ اللهِ وَبِحَمْـدِهِ

***SubhanAll-llahi ue bihamdihi.***



[23] Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.

19 - Kushdo që para se të lëviz dhe t'i palos këmbët e tij nga namazi i Sabahut dhjetë herë thotë: ***‘S’ka të adhuruar me të drejtë veç All-llahut, Një dhe i Pashoq! Atij i takon sundimi dhe lavdia, Ai jep jetë dhe jep vdekje! Dhe Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë,’*** **atëherë All-llahu do të shkruaj për të dhjetë të mira për secilën prej tyre (dhikreve), Ai do të pastrojë prej tij dhjetë mëkate, do ta ngrit për dhjetë shkallë (në shpërblim), do të jetë i mbrojtur nga çdo lloj dëmi dhe do të jetë i mbrojtur nga Shejtani, dhe asnjë mëkat nuk do të mund që ta mposht përveç shirkut ndaj All-llahut.”**

Transmetohet nga Tirmidhiu, Ahmedi dhe Nesaiu. El Albani e ka klasifikuar si hasen por në realitet është i dobët. (Hadithi) është dobësuar nga Darekutni, Ahmedi, Ibn Rexhebi dhe El-Ulvani përshkak Shehr ibn Haushabit, i cili është deklaruar si transmetues i dobët nga pjesa më e madhe e dijetarëve të hadithit.



20 - Transmeton Muslim ibnul Harith Temimiu, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ i ka thënë: **“Kur ta mbarosh namazin e akshamit thuaj: *‘O All-llah, më mbroj nga Zjarri,’* shtatë herë. Nëse e thua dhe vdes gjatë natës, do të të mjaftoj që të shpëtosh nga ai. Dhe nëse e thua pasi që ta falësh namazin e sabahut dhe pastaj do të vdisje gjatë ditës, do të të mjaftonte për të shpëtuar nga ai.”**

Transmetohet nga Ahmedi, Ebu Davudi, Ibn Hibani dhe Taberaniu. Është dobësuar nga Ebu Hatimi, Darekutni dhe El-Ulvani.



21 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ i ka thënë: **“Kushdo që thotë në mëngjes dhe mbrëmje: *‘I Lartësuar qoftë All-llahu, Atij i takon lavd-falënderimi,’* njëqind herë askush nuk mund të sjellë punë më të mirë se ai në Ditën e Gjykimit, përveç një personi që e thotë po aq sa ai ose më shumë.”** [24]

سُبْحـانَ اللهِ وَبِحَمْـدِهِ

***SubhanAll-llahi ue bihamdihi.***



[24] Transmeton Muslimi

22 - Transmetohet nga Xhuvejrija, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se një ditë i Dërguari i All-llahut ﷺ u largua nga shtëpia e saj ngaqë ajo kishte qenë e zënë duke e falur namazin e sabahut në vendin e saj të adhurimit. Ai u k thye paradreke dhe ajo ishte ende duke ndenjur në vendin e njëjtë. I Dërguari i All-llahut ﷺ i tha: **'Ke qëndruar në të njëjtin vend prej kur u largova unë?' Ajo i tha, 'Po.' Pas kësaj i Dërguari i All-llahut i tha, 'Kam recituar katër fjalë tri herë që nga u largova nga ti dhe sikur se të krahasohen me atë që ti ke thënë që nga mëngjesi, ato do të peshonin më shumë,** ***'(I ka thënë këto fjalë) i Lartësuar qoftë All-llahu, atij i takon Lavd-falënderimi, aq sa numri i krijesave të Tij, aq sa pëlqen Ai, aq sa peshon arshi i Tij, aq sa numri i shumtë dhe i pafundmë i fjalëve të Tij.'"***

سُبْحَانَ اللهِ وَبِحَمْدِهِ عَدَدَ خَلْقِه ، وَرِضَا نَفْسِه ، وَزِنَةَ عَرْشِه، وَمِدادَ كَلِماتِه

***SubhanAll-llahi ue bihamdihi, adede halkihi, ue rida nefsihi, ue zin-nete arshihi, ue midade kelimatihi.***

Hadithi transmetohet nga Muslimi, Tirmidhiu dhe Nesaiu.



23 - Transmetohet nga Ebu Derdaja, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: ***“Kushdo që dërgon salavate mbi mua në mëngjes dhe mbrëmje nga dhjetë herë, i garantohet atij ndërmjetësimi im.”***

Transmetohet nga Ebu Asimi dhe Taberaniu. Është dobësuar nga Imam Ahmedi dhe El Irakiu.



24 - Transmetohet nga Ebu Bekrah, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se Abdur-Rahman ibn Ebu Bekrah ka treguar se i ka thënë babait tij, Ebu Bekras: **"O babai im! Të dëgjoj duke u lutur çdo mëngjes (në këtë mënyrë):** ***'O All-llah më jep shëndet në trupin tim, në të dëgjuarit tim dhe në shikimin tim. Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Teje,'*** **i përsërit tri herë në mëngjes dhe mbrëmje. Ai (Ebu Bekrah) i tha, 'E kam ndëgjuar të Dërguarin e All-llahut ﷺ duke i përdorur këto fjalë si lutje dhe kam dëshirë që ta pasoj praktikën e tij.' Abasi (një transmetues) ka transmetuar në versionin e tij shtesën, 'O All-llah! Më ruaj nga kufri dhe varfëria! Më ruaj nga dënimi i varrit. Nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Teje."**

Transmetohet nga Nesaiu, Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerë. Është dobësuar nga vetë Nesaiu dhe nga El Mizzi.



25 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Pasha All-llahun, unë i kërkoj falje All-llahut dhe i kthehem Atij me pendim më shumë se shtatëdhjetë herë në ditë.”**

أَسْتَغْفِرُ اللهَ وَأَتُوْبُ إِلَيْهِ

***Estagfirull-llahe ue etubu ilejhi.***

Transmeton Buhariu. Një transmetim tjetër i ngjashëm tek Muslimi përmend se ai ka kërkuar falje njëqind herë në ditë.



26 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë duke i mësuar shokët e tij: **“Kur ndonjëri prej jush e arrin mëngjesin le të thotë: *‘O All-llah! E arritëm mëngjesin duke qenë nën kujdesin Tënd dhe e arritëm mbrëmjen nën kujdesin Tënd! Ti na ngjall dhe Ti na vdes, dhe pas ringjalljes, tek Ti do të kthehemi.’* Dhe kur të arrini mbrëmjen thuani: *‘O All-llah! E arritëm mbrëmjen duke qenë nën kujdesin Tënd, dhe e arritëm mëngjesin nën kujdesin Tënd! Ti na ngjall dhe Ti na vdes, dhe pas ringjalljes, tek Ti është tubimi.’***

اللّٰهُمَّ بِكَ أَصْبَحْنا وَبِكَ أَمْسَينا ، وَبِكَ نَحْيا وَبِكَ نَموتُ وَإِلَيْكَ النُّشور

***All-llahumme bike esbahna, ue bike emsejna, ue bike nahja, ue bike nemutu ue ilejken-nushur. (Kjo thuhet në mëngjes)***

اللّٰهُمَّ بِكَ أَمْسَينا، وَبِكَ أَصْبَحْنا، وَبِكَ نَحْيا، وَبِكَ نَموتُ وَإِلَيْكَ المَصير

***All-llahumme bike emsejna, ue bike esbahna, ue bike nahja, ue bike nemutu ue ilejkel mesir. (Kjo thuhet në mbrëmje)***

E ka transmetuar Ebu Davudi, Tirmidhiu dhe të tjerë. Tirmidhiu ka thënë se është hasen, ndërsa Ibn Haxheri dhe Ibn Kajimi thonë se është sahih.



27 - Transmetohet nga Ebu Hurejra, All-llahu qoftë i kënaqur me të, se i Dërguari i All-llahut ﷺ ka thënë: **“Kushdo që lexon (suren) ‘*Ha Mim Al Mumin deri te ‘dhe te Ai është kthimi,’ dhe (pastaj) lexon Ajetul Kursinë në mëngjes’*, do të jetë i mbrojtur deri në mbrëmje. Dhe kushdo që i lexon këto në mbrëmje do të jetë i mbrojtur deri në mëngjes.”**

Transmetohet nga Tirmidhiu dhe Ibn Suniju. Ebu Isa Tirmidhiu e ka dobësuar duke thënë se, ‘Ky hadith është garib.’ Gjithashtu është dobësuar nga Neveviu. Ekziston edhe një transmetim tjetër i cili është i ngjashëm, nga Ubej ibn Ka'bi, që e transmeton Hakimi dhe disa të tjerë, (hadithi) është në lidhje me leximin e Ajetul Kursisë në mëngjes dhe mbrëmje, duke thënë se është mbrojtje nga xhinët, por edhe ky hadith gjithashtu është dobësuar nga Tirmidhiu, si dhe nga El-Ulvani.



Mjaftohemi me kaq... E lusim All-llahun që të na udhëzoj në mirësi. I suksesshëm është ai që vepron sipas asaj që është përmendur këtu, e lusim All-llahun që të na ndihmoj në përmendjen e Tij, të jemi falënderues ndaj Tij dhe ta adhurojmë Atë në mënyrën më të mirë.

Paqja dhe bekimet e All-llahut qofshin mbi të dërguarin dhe shembullin tonë Muhamedin ﷺ, mbi familjen e tij, shokët dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij me sinqeritet.



